# Kryeni haxhin para se të mos mundeni!

Falëndero Allahun, subhanehu ve teala, o vëlla i dashur, ngaqë të ka dhënë jetë të arrish të shohësh se si ditët dhe muajt kalojnë. Tani është afruar koha e haxhit, dhe së shpejti grupet e haxhinjve fillojnë ta mbushin kozmosin me telbijet dhe tekbiret e tyre. Duke ardhur nga vende të largëta të lindjes dhe perëndimit. Disa prej tyre kanë grumbulluar para gjatë tërë jetës së tyre duke ndarë nga kafshata e bukës për të kursyer mjete me të cilat do të kryejnë këtë obligim të madh.

E ti vëlla musliman nëse ke mundësi dhe i përmbush kushtet pse të shtysh kryerjen e këtij adhurimi? A nuk dëgjove për fjalët e Allahut, subhanehu ve teala:

*"..Për hir të Allahut, vizita e shtëpisë (Qabes) është obligim për atë që ka mundësi udhëtimi te ajo, e kush nuk e beson; All-llahu nuk është i nevojshëm për (ibadetin që e bëjnë) njerëzit."* (Ali Imran-97)

*"E kryeni haxhin dhe umren për hir të Allahut,..."* (Bekare-196)

*"Dhe thirr ndër njerëz për haxhin, se të vijnë ty këmbësorë e edhe kalorës me deve të rraskapitura që vijnë prej rrugëve të largëta."* (Haxh-27)

Vëllai im! Haxhi është një prej pesë kushteve të Islamit, Resulullahu (sallallahu alejhi ve sel-lem) ka thënë:

*"Islami është ndërtuar mbi pesë shtylla: Dëshmia se nuk meriton të adhurohet askush përveç Allahut dhe se Muhamedi është rob dhe i dërguar i Tij, falja e namazit, dhënia e zekatit, agjërimi i ramazanit dhe kryerja e haxhit."* (Transmetuar nga Buhariu dhe Muslimi)

Obligohet muslimani i cili ka mundësi, të shpejtoje shkuarjen në haxh që të mos bie në mëkat. Pejgamberi (sal-lAllahu alejhi ve sel-lem) ka thënë:

*“Shpejtoni për në haxh, ngase asnjëri prej jush nuk dinë se çka do ti ndodhë“* (Ahmedi)

Nga Abdurrahman Ibën Thabit (radijallahu anhu) se Muhamedi (sal-lAllahu alejhi ve sel-lem) ka thënë:

*“Kush do që vdes e nuk e ka kryer haxhin, përveç nëse ka qenë i sëmurë, ose nuk i ka lejuar sunduesi ose nga ndonjë shkak i qartë, atëherë është njëlloj se si ka vdekur, si jahudi ose si krishterë“* (Merfu – Bejhaki)

Omer ibën Hattabi (radijallahu anhu) ka thënë:

“Mendova të dërgojë njerëz nëpër disa vende të shohin se kush ka mundësi dhe nuk kryen haxhin, ta urdhërojnë me pagesën e xhizjes, ata s’janë muslimanë, ata s’janë muslimanë.“ (Bejhaki)

Nga Ibën Abbasi (radijallahu anhu) ka thënë: “Muhamedi (sal-lAllahu alejhi ve sel-lem) ka thënë: “Kush ka pasuri që me të arrin shkuarjen në haxh ose dhënien e zekatit dhe nuk e bën atë, kërkoni prej tij të kthehet në Islam para vdekjes së tij.“ I tha një njeri: O Ibën Abbas ke frikë Allahun, ngase nga mosbesimtari kërkohet të kthehet në Islam para vdekjes! Ibën Abbasi u tha: Do tua lexoj ajetin Kuranor:

*“O ju që besuat, as pasuria juaj e as fëmijët tuaj të mos u shmangin prej adhurimit të Allahut, e kush bën ashtu të tillët janë mu ata të humburit.“* (Munafikun:9). (Transmeton Tirmidhi dhe ibn Xheriri)

Obligohesh me shpejtim dhe nxitje për kryerje të këtij ibadeti o vëlla! Tani është lehtësuar vajtja dhe falënderimi i takon Allahut. Mos le që shejtani të ndalë! Dhe mos thuaj do ta bëj në të ardhme, dhe mos të gënjejnë shpresat! Pyete veten deri kur do ta shtysh kryerjen e haxhit për në vit të ardhshëm! Kush dinë a mbi tokë apo ndër tokë do jesh vitin e ardhshëm? Dikujt shejtani i kujton arsye të parëndësishme dhe sheh se si ai shtyn kryerjen e haxhit çdo vjet për vitin e ardhshëm! Arsyetohet me kallaballëkun dhe nxehtësinë! E çdo vjet është ashtu! Mendo si gjyshërit e tu kanë udhëtuar me muaj të tëra në këmbë vetëm që të kryejnë haxhin!

O musliman! Vlera e haxhit është e madhe dhe shpërblimi për te është i madh! Ky ibadet është sintezë e adhurimit trupor dhe atij material. E para me lodhje dhe mund kurse e dyta me shpenzimet që i bën në këtë rrugë.

Pejgamberi (sal-lAllahu alejhi ve sel-lem) ka thënë:

*“Kush e kryen haxhin dhe (gjatë kryerjes se tij) nuk shan dhe nuk bën mëkat, kthehet si atë ditë kur është i lindur nga nëna e tij“* (Buhariu dhe Muslimi)

E pyetën Pejgamberin (sal-lAllahu alejhi ve sel-lem):

*“Cilët punë janë më të vlefshme? “Besimi në Allahun dhe të Dërguarin e Tij“. Ata thanë: “Më pastaj?“ Ai tha: “Lufta në rrugë të Allahut“. Ata thanë: “E më pastaj?“ tha: “Haxhi i pranuar“.* (Buhari).

Pejgamberi (sal-lAllahu alejhi ve sel-lem) nxiste në shtimin e adhurimeve siç nxiste edhe për haxh dhe umre dhe ka thënë:

*“Përqendrohuni në kryerje të haxhit dhe umres, këto të dyja largojnë varfërinë dhe mëkatet sikur që zjarri pastron hekurin, arin dhe argjendin, dhe s'ka shpërblim veç xhenetit për haxhin e pranuar“* (Tirmidhi)

Dhe në një tjetër hadith thotë:

*“Umreja pas umres është shpagim për çka ka pasur ndërmjet (prej mëkateve të vogla) kurse për haxhin e pranuar s'ka shpërblim veç xhenetit“* (Muslim).

Shpërblimi është i madh edhe pse krejt kjo zgjatë dy ose tri javë. Kjo është një dhunti e madhe. Pra mos ngurro në marrje të vendimit! Falëndero Allahun për këtë dhunti, kryej këtë adhurim se jemi të krijuar për të adhuruar Allahun (subhanehu ve teala). Pra mos ngurro dhe mos thuaj do ta bëjë këtë në të ardhmen por, gëzohu se do jesh mysafir i Gjithëmëshirshmit e Ai i përgjigjet atyre që i luten dhe u jep atyre që prej Tij kërkojnë.

Gëzohu për ditën kur do të falen mëkatet se Muhamedi (sal-lAllahu alejhi ve sel-lem) thotë:

*"Në asnjë ditë tjetër Allahu nuk liron nga zjarri i xhehnemit më shumë robër se sa në ditën e Arafatit"* (Muslimi).

Pra investo kohën tënde në ato gjëra të cilat do të sjellin dobi në ditën kur nuk të sjell dobi as malli e as fëmijët, atë ditë kur fletët në të cilat janë të shkruara veprat tona hapen e zemrat do të rrëqethen, shpirtrat trazohen e njerëzit të duken si të dehur por ato nuk do jenë të dehur ...por ndëshkimi i Allahut është i rëndë.

Vëlla! Puno për këtë botë për aq sa do qëndrosh në te dhe puno për botën tjetër për aq sa do qëndrosh në te. Mos e shtyj më këtë se vdekjen e ke para teje, sëmundjet në derë të trokasin kurse gajlet asnjëherë nuk kryhen! Kërko ndihmë nga Allahu dhe në te mbështetu dhe bëhu prej atyre të cilët këtë vit do të bëjnë telbije dhe të thërrasin tekbire.

E në qoftë se të hapet zemra për këtë vendim dhe vendos të bësh haxhin për hir të Allahut (subhanehu ve teala), desha vetëm të përkujtoj për disa gjëra:

**1.** Fal namaz të istihares dhe konsultohu me njerëzit, s'ka pësuar ai që ka bërë istihare edhe s'është penduar ai që është këshilluar. Këto dy rekate do të ndihmojnë shumë.

**2.** Sinqeriteti i qëllimit, duhesh të kesh për qëllim ta kryesh këtë ibadet vetëm për hir të Allahut (subhanehu ve teala) ngase

*"Veprat maten sipas qëllimeve dhe çdonjërit i takon ajo çka ka pas për qëllim"* (Buhari dhe Muslimi)

**3.** Mëso mbi mënyrën se si kryhet haxhi, ndiq ligjërata dhe lexo libra mbi këtë që të mund të bësh një haxh të vyer sipas rregullave.

**4.** Leri familjes tënde në dispozicion mjete të mjaftueshme për jetesë deri në kthimin tënd, porositi ata me frikë respekt ndaj Krijuesit dhe sigurohu për ta nga ndonjë frikë apo trazirë.

**5.** Pendohu nga të gjithë mëkatet. Allahu (subhanehu ve teala) thotë: *"..Pendohuni të gjithë te All-llahu, o besimtarë, në mënyrë që të gjeni shpëtim."* (Nur-31) Pendimi është: braktisja e krejt mëkateve, pendimi për të kaluarën dhe mospërsëritja e tyre në të ardhmen.

Po që se ke bërë dëm dikujt ja kthen dhe kërkon hallallëk, qoftë ajo gjë e nderit, pasurisë apo diç tjetër.

Dijetari i mirënjohur AbdulAziz bin Bazi (rahimehullah) thotë: “Nëse dikush nuk kryen namazin dhe mohon obligueshmërinë e tij është mosbesimtar sipas gjithë dijetarëve islam dhe nuk i pranohet haxhi, e nëse dikush e len nga përtacia dhe mospërfillja, atëherë ka dy mendime njëri se i pranohet dhe tjetri se nuk i pranohet. Unë qëndroj në mendimin se nuk i pranohet ngase Muhammedi (sal-lAll-llahu alejhi ve sel-em) thotë:

*“Besa që kemi mes nesh dhe mes tyre është namazi, kush e len atë ka bërë kufr“* dhe poashtu thotë:

*“Ndërmjet njeriut dhe kufrit e shirkut është lënia e namazit“* dhe këto përfshijnë ata që e mohojnë namazin si dhe ata që e lënë namazin nga përtacia.“

**6.** Me shkuar me pasuri hallall. Atë pasuri të cilën e kemi fituar në mënyrë të lejuar që mos të na ndodhë t’i marrim mëkatet tona me vete në këtë udhëtim. Ai i cili kryen haxhin me pasuri të dyshimtë nuk i pranohet ky ibadet dhe edhe nëse i pranohet ai ka bërë mëkat nga njëra anë. Ka ardhur në hadith se Muhammedi, (sal-lAllahu alejhi ve sel-em) ka thënë:

“Kur të dale haxhiu të kryej haxhin dhe pasuria e tij është e pastër, kur të vendojë këmbën e tij në uzengjit e kalit dhe të thotë: Lebbejke Allahumme lebbejke (të përgjigjem o Allahu im, ty të përgjigjem) i thotë atij thirrësi prej lart: Ti e ke pasurinë hallall dhe e ke kalin hallall, haxhi jot është i pranuar dhe nuk të refuzohet. Kur të dalë me pasuri të fëlliqtë, haram; e të vendojë këmbën e tij në uzengjit e kalit dhe të thotë: Lebbejke Allahumme lebbejke (të përgjigjem o Allahu im, ty të përgjigjem) i thotë atij thirrësi prej lart: ti e ke pasurinë haram dhe e ke kalin haram, haxhi yt refuzohet dhe nuk të pranohet“ (Taberani)

**7.** Zgjedhja e shoqërisë së mirë. Ata janë ndihma jote ma e mirë në këtë rrugë; të përkujtojnë atë çka e harron, të mësojnë atë çka nuk e din dhe të rrethojnë me vëmendje dhe mbrojtje.

**8.** Të respektosh rregullat e udhëtimit dhe të thuash lutjet përkatëse, ashtu që në çdo tatëpjetë do të thuash Allahu Ekber dhe në çdo teposhtëze; Subhanallah, dhe lutjet tjera të udhëtimit.

**9.** Duhesh të jesh i qetë dhe të durosh mundimet e rrugës duke ditur se krejt ato janë vepra të mira në ditën e gjykimit. Mos i humb veprat e tuaja për shkak të ofendimeve dhe përmbaj gjuhën dhe dorën tënde nga muslimanët.

**10.** Ule shikimin dhe përmbaju ndalesave të sheriatit.

Allahu (subhanehu ve teala) na pranoftë veprat tona të mira dhe na bëftë neve dhe prindërit tanë prej atyre të cilëve u janë falur mëkatet dhe të cilët këtë vit do të shqiptojnë: (të përgjigjem o Allahu im, ty të përgjigjem).